**Araştırma Makaleleri / Articles**

# POPULLSIA E KAZASË SË GJILANIT SIPAS REGJISTRIMEVE OSMANE TË SHEKULLIT XIX-XX

Agron İslami*

Geliş Tarihi : 17 Aralık 2019

Kabul Tarihi : 26 Ocak 2020

**Abstrakt:**

Burimin më të rëndësishëm për studimin e demografisë së Perandorisë Osmane dhe të popujve që ishin nën sundimin e saj e përbëjnë fondet dokumentare Osmane, ndër të cilat vendin e parë e zënë regjistrat më të vjetër nga shekulli XV-XVI të quajtura "Tahrir Defterleri", më pas regjistrat e tatimeve-vergive "xhizje dhe avarëz defterleri", si dhe defterët e regjistrimeve të përgjithshme osmane të popullsisë të shekullit XIX dhe fillim shekullit XX.

Në këtë punim kemi trajtuar historikun e shkurtër të regjistrimeve Osmane ndër shekuj, historikun administrativ të Gjilanit deri në shekullin XIX dhe të dhënat për popullsinë e Gjilanit dhe fshatrave gjatë shekullit XIX dhe fillim shekullit XIX, ku kemi shqipëruar edhe defterin e emërimeve të bekçinjëve (rojtarëve) në fshatrat e Gjilanit, i cili jep informacion të detajuar për popullsinë e fshatërave të Gjilanit gjatë vitit 1901.

**Fjalët kyçe**: Popullsia, Gjilani, Bekçi, Mysliman, Jo Mysliman.

# XIX-XX YÜZYILINA AIT OSMANLI DEFTELERINE GÖRE GJILAN (GILAN) KAZASININ DEMOGRAFIK YAPISI

**Öz:**

Osmanlı'ya ait demografik bilgiler dönemin kaynaklarında yer almaktadır. Bu konuda XV-XV. yüzyıllarında tutulan tahrir defterleri başta olmak üzere XVII. yüzyılından itibaren tutulmaya başlanan avarız defterleri de demografik bilgiler hususunda önemli bir fon oluşturmaktadır. XIX. yüzyılın ilk yarısından itibaren nüfus defterleri olarak bilinen Osmanlı devletinde sancak, kaza, kasaba birimlerini içeren defterlerde nüfusun en detaylı bilgilerini ihtiva etmektedirler.

Bu çalışmada Gjilan (Gilan) kasabasına ait 1832 nüfus ve 1845 senesine ait temettuat defterlerinden faydalanılarak Gilan kasabası merkezindeki mahalleler ve nüfus verileri, 1901 senesine ait Bekçi defterinden ise Gilan'a bağlı 191 köyünün nüfus bilgisi tabel şeklinde verilmiştir.

Bu verilere göre 1901 senesinde Gilan kasabasının nüfusu 35.131'i Müslüman, 19.999'u Gayrimüslim olmak üzere toplam 55.130 olduğu geçmektedir. Bu veriler yüzdelik olarak % 63.72 Müslüman, %36.28 Gayrimüslim şeklindedir. Ayrıca 2011 senesinde Kosova devleti tarafından yapılan genel sayımının sonuçlarına göre sadece Sırp-Ortodoks nüfusundan oluşan Aşağı Budrik, Parteş, Zebinç, Pasjan (Pasyan), Tirinç gibi köylerde, 1901 senesinde Müslüman ahalinin de yaşadığı görülmektedir.

**Anahtar Kelimeler:** Kosova, Gilan/Gjilan, Nüfus, Müslüm, Gayrimüslim, Sırp.

---

* Kosova Priştine "Ali Hadri" Tarih Enstitüsü, Arş. Gör. / Doktora Öğr. İstanbul Üniversitesi Sosyal Bilimler Enstitüsü Yeniçağ Tarihi, agron.islami@gmail.com, Orcid ID: 0000-0002-0148-0726.

**İntihal:** Bu makale "iThenticate" intihal tarama programında taranmış ve intihal içermediği tespit edilmiştir.

**Plagiarism:** This article has been scanned by iThenticate. No plagiarism detected.

**Atıf / Citation**: Agron, İslami. "XIX-XX Yüzyılına Ait Osmanlı Deftelerine Göre Gjilan (Gilan) Kazasının Demografik Yapısı". *Rumeli İslam Araştırmaları Dergisi* / 5 (Nisan 2020): 69-89.

# THE POPULATION OF KAZA OF GJILAN ACCORDING TO THE OTTOMAN REGISTERS OF THE XIX-XX CENTURY

**Abstract**:

The most important sources for the study of the demography of the Ottoman Empire and the peoples that ëere under its rule are the Ottoman documentary funds, among them the oldest registers belong to the XV- XVI century, ëhich are called “Tahrir Defterleri”, afterëards the extraordinary taxes (vergies) called "Avarez defterleri", and the overall ottoman registers of the population of the XIX century and the early XX century.

In this paper we have dealt with the brief history of Ottoman registers over the centuries, the administrative historical of Gjilan until the XIX century, and the data on the population of Gjilan and the villages during the XIX century and beginning of the XIX century, where we have also translated the appointment defters of the bekçi (guards) in the villages of Gjilan, which provides detailed information on the population of villages in Gjilan during the year 1901.

The data of registers of the years 1832 and 1845, as firsthand sources for researchers that deal with issue in hand, present new data on the population of Gjilan neighborhoods. While the defter of the Bekçi (guard) of 1901, presents statistical information on the population of the villages and the territorial extension of the Kaza of Gjilan. This defter contains important information on the names of the villages and the names of the guards (Bekçi) too. Furthermore it demonstrates the coexistence of Muslim and non-Muslim residents in the same villages. From 191 villages of the Kaza of Gjilan 100 of them were inhabited only by residents of the Islamic faith (müslüman), 16 non-Islamic (gayr-i müslüman) and 175 villages were mixed. At the same time these data also highlight the demographic changes on ethnic grounds that occurred after 1912, respectively, after the Ottoman Empire withdrew from these regions. This is seen in the villages of Budrika e Poshtme (Lower Budrika), Partesh, Zebince, Pasjan, Tirince, etc., which according to the 2011 Census of the Republic of Kosovo, these villages are inhabited only by residents of the Serbian Orthodox community. However, as we can see in the defter of Bekçi (guard), that we have translated into Albanian language, in 1901 these villages were also inhabited by Albanian residents of Islamic religion, which does not exclude the possibility of Albanian residents of Orthodox rite being registered as non-Muslim.

**Keywords:** Ottoman, Kosova, Gjilan, Population, Bekçi.

## 1. Regjistrimet Osmane dhe qëllimi i tyre

Duke qenë se një pjesë e të ardhurave kryesore të Perandorisë Osmane buronin nga toka edhe vjelja e tatimit mund të bëhej vetëm përmes një sistemi të sofistikuar të regjistrimit të pronave dhe shfrytëzuesve të saj. Gjithashtu edhe zgjerimi territorial osman karakterizohej me regjistrimin e tokave dhe popullsisë përdoruese të pronave, që bëhej me qëllim të vjeljes së taksës (*vergi*) dhe për grumbullimin e ushtarëve sipas sistemit të timarit[1]. Duhet theksuar se objekti kryesor i tahririt ishte vlerësimi i tokave të kultivuara për vendosjen e taksës.

Regjistrimi apo *Tahrir Defterleri*[2] më i vjetër Osman i gjetur deri më tani mban datën 1431 dhe i takon zonave shqiptare të Shqipërisë së Mesme dhe asaj të Jugut të regjistruara si njësia administrative e Sanxhakut *Arvanid,*[3] ku përveç të dhënave ekonomike të zonave në fjalë, hidhet dritë edhe mbi periudhën para-osmane. Me shthurrjen e sistemit të timarit, regjistrimet *e tahririt,* u zëvendësuan me regjistrimin *avarëz*, që ishte një taksë e jashtëzakonshme që në vitet

[1] Halime Doğru, “Osmanlı Devletinde Toprak Yazımından Nüfus Sayımına Geçiş ve bir Nüfus Yoklama Defteri Örneği”, Anadollu Üniversitesi, Fen Edebiyat Fakültesi Dergisi, C.I (1982):233; Kemal karpat, *Popullsia Osman 1830-1914*, (Tiranë:2017), 8.

[2] Tahriri është emërtim i regjistrimeve të pasurive dhe emrat e shfrytëzuesve të tokës.

[3] *Hicri 835 Tarihli Suret-i Defter-i Sancak-i Arvanid*, nşr. Halil İnalcık:, (Ankara: 1954); *Defteri i Regjistrimit të Sanxhakut të Arvanidit i vitit 1431*, Përgatiti për Botim:Eduart Caka, (Tiranë:2017).

e para të saj mblidhej vetëm në kohë luftrash, ndërsa më vonë u shndërrua në taksë të përvjetshme.

Shpërbërja e korpusit (oxhak) të Jeniçerëve më 1826 krijoi nevojën për një regjistrim të ri të meshkujve, si pjesë e sistemit të ri ushtarak. Regjistrimi filloi gjatë vitit 1829, por lufta me Rusinë (1828-1829) pengoi zbatimin e plotë të tij.[4] I mbetur përgjysëm, regjistrimi u realizua në vitin në vijim, pra në vitin 1830. Sulltan Mahmudi II (1808-1839) dhe Sulltan Abdylhamidi II (1876-1909) punuan shumë për reformimin e institucioneve të perandorisë Osmane dhe në kuadër të reformave urdhëruan regjistrimin me kujdes të popullsisë.[5] Këto regjistrime të reja të popullsisë përmbajnë informacione të detajuara për banorët (emri, mosha, veçoritë fizike, profesioni, mbiemri (llagap) etj),[6] dhe u aplikuan gjatë viteve 1838-1845, 1882-1893 dhe 1905-1907.[7]

**2. Të dhëna historike dhe statistikore për Gjilanin deri në shekullin XX**

Viset e Anamoravës deri në vitin 1389, respektivisht deri në Betejën e Parë të Kosovës kanë qenë nën sundimin e gjatë romak, bizantin, bullgar, ndërsa nga koha e mbretit serb Milutin (1282-1321) aty sunduan edhe princër dhe princesha serbe.[8] Pas Betejës së Kosovës, princesha Milica pranoi vasalitetin e perandoris osman të Sulltan Bajazitit të Parë[9] dhe kështu zona e Anamoravës dhe rrafshi i Kosovës deri në Betejën e Ankarasë (1402) u sundua nga princër serbë dhe sanxhakbejlerë osmanë.

Gjatë kohës së periudhës së inter-regnumit (1402-1413), që karakterizohet me luftërat mes shehzadeve (princërve) osman për pushtet, deri në vitin 1455, Novobërda dhe Anamorava u shndërruan në arenë betejash mes princërve serbë dhe forcave osmane.[10] Me ardhjen në pushtet të Sulltan Mehmetit II, Fatihut (1451-1481) qasja e politikës osmane ndaj udhëheqësve lokalë ndryshoi. Sulltani i ri, nisi fushatën për marrjen nën kontroll të gjithë Rumelisë.[11] Në kuadër të kësaj fushate, në pranverën e vitit 1455 Mehmeti i II kaloi në viset e Kosovës përmes Shkupit dhe brenda disa ditëve nënshtroi Novobërdën, Trepçën si dhe aneksoi gjithë rrafshin e Kosovës.[12] Menjëherë pas aneksimit u themelua edhe qendra e re administrative, Sanxhaku i Vushtrrisë (Vulçiterna Sancağı), në kuadër të të cilit bënte pjesë edhe Gjilani si fshat i Nahijes së Moravës.[13]

Aneksimi i Ballkanit solli edhe regjistrime të reja të timareve në gjithë Perandorinë Osmane.[14] Në regjistrimin më të vjetër osman të Kosovës, i njohur si regjistrimi i *Vilajetit Vëlk* i vitit 1455,[15] Gjilani kishte 41 shtëpi dhe 4 beqarë. Në regjistrimin e vitit 1525-1526[16] kishte 36 shtëpi, 18 bashtina, 4 beqarë dhe 3 të veja, së bashku me pronarët e bashtinave kishte 57

[4] Mübahat S. Kütükoğlu, "1830 Nüfus Sayımına Göre Menteşe Sancağında Hane Nüfusu", *Osmanlı Araştırmaları* XXIII (2003), 75- 76
[5] Karpat, *Popullsia Osman*, 19.
[6] Mahir Aydın, "Sultan II. Mahmud Döneminde Yapılan Nüfus Tahrirleri", *Sultan II. Mahmud ve Reformları Semineri* 28-30 Haziran 1989, İstanbul Üniversitesi Edebiyat Fakültesi (Istanbul: 1990), 84-86.
[7] Kemal Karpat, Popullsia, 19-20.
[8] Aliriza Selmani, *Gjilani Qendër e Anamoraves* (Gjilan: 2015), 49.
[9] Selmani, *Gjilani, 49-50.*
[10] Joseph V. Hammer, *Büyük Osmanlı Tarihi* (İstanbul: 1992), 211.
[11] Halil Inalcık, Günsel Renda, *Qytetërimi Osman 1* (Tiranë:2018), 86.
[12] *Ruhi Tarihi*, haz. Yaşar Yücel-Halil Erdoğan Cengiz (Ankara: *TTK Belgeler XIV/18,* 1992), 451.
[13] Iljaz Rexha, *Venbanimet dhe Popullsia Albane e Kosovës sipas Defterëve Osmanë të shekullit XV* (Prishtinë: 2016), 160.
[14] Ermal Nurja, "Regjistri i Trikallës i vitit 1455 dhe të dhënat për historinë shqiptare dhe shqiptarët", *Albanon* Nr.3/7 (2019), 34.
[15] Başbakanlık Osmanlı Arşivi (BOA), TD. No, 2m.
[16] BOA, TD. No. 133.

shtëpi. Në regjistrimin e vitit 1569-70, kishte 72 shtëpi, prej tyre 50 të krishterë dhe 22 myslimanë.

Në shekujt e më vonshëm, respektivisht deri në gjysmën e parë të shkullit XVIII, Gjilani ishte fshat mjaft i zhvilluar në kuadër të kazasë së Novobërdës dhe njihej për kultivimin e duhanit.[17] Gjatë gjysmës së dytë të shekullit XVIII dhe gjysmës së parë të shekullit XIX, kur Perandoria Osmane gjendej në krizë socio-ekonomike, familjet fisnike shqiptare u përforcuan politikisht dhe qeverisnin në mënyrë gati të pavarur nga Sulltani. Pjesë e këtyre fisnikëve lokal ishte edhe familja Gjinolli me prejardhje nga Novobërda,[18] që sipas studiuesve mendohet se prejardhjen e ka nga vendbanimi *Gjinofc i Stubllës* ose nga *Gjinofc Kulla* nga Novobërda. Në fund të shek. XVII, pas kalimit në fenë Islame,[19] një degë e kësaj familje mbetet në Novobërdë, ndërsa dega tjetër në vendbanimin e Gjilanit me paraardhësin e tyre Bahtijar Beun, i cili konsiderohet edhe themeluesi i qytezës (kasabasë) së Gjilanit.[20] Gjatë kësaj kohe Gjilani ka shërbyer edhe si vend strehim për mytesarrifët problematikë të Perandorisë Osmane. Sipas një shkrese të vitit 1750 drejtuar autoritetit osman në Shkup kuptohet se mytesarrifi i Kavallës, Ali Pasha[21] ishte strehuar në fshatin Gjilan dhe në mënyrë të paligjshme grumbullonte tatimet e banorëve. Në këtë dokument përmenden edhe të ardhurat vjetore të mukatave[22] të Novobërdës që kapnin shifrën 74.400 akçe.[23] Duke qenë se Novobërda si qendër minerare e dikurshme, e kishte humbur peshën e saj ekonomike që në shekullin e XVII, mund të pohohet se të ardhurat kryesore të kazasë së Novobërdës në atë kohë siguroheshin nga fshati Gjilan, i cili edhe në shekullin më pas (XIX) vazhdon të jetë kazaja më e madhe e sanxhakut të Prishtinës.

Me themelimin e Vilajetit të Kosovës në vitin 1878, kazaja e Gjilanit varej nga Sanxhaku i Prishtinës.[24] Sipas të dhënave zyrtare Osmane të vitit 1896, kazaja e Gjilanit kishte organet administrative: Këshillin administrativ (mexhlis), gjykatën, drejtorinë e financave, postë- telegrafin etj.,[25] dhe shtrihej në territoret e komunave aktuale të Gjilanit, të Kamenicës, të Vitisë dhe disa territore të Komunës së Ferizajit, të Kaçanikut, të Prishtinës dhe të Bujanocit.[26]

### 3. Popullsia e qytetit të Gjilanit sipas regjistrimeve të viteve 1832 dhe 1845.

Sipas regjistrimit të popullsisë së vitit 1832, i cili përfshinë vetëm meshkujt e komunitetit mysliman, Gjilani kishte 6 lagje, me 88 shtëpi dhe 263 banorë myslimanë. [27]

| Nr. | Lagjia | Nr. i shtëpive | Nr. i banorëve |
|---|---|---|---|
| 1 | Zekerija Aga | 15 | 48 |
| 2 | Nuredin Aga | 18 | 36 |
| 3 | Xhami(së) | 15 | 48 |

[17] BOA, ADVNSHKR. d. 17/30.
[18] Iljaz Rexha, "Disa të dhëna arkivore për familjet mesjetare Gjinaj nga Novobërda dhe familjen fisnike të Jashar Pashë Gjinollit si pasardhëse e tyre", *Gjurmime albanologjike* (2016): 26-59.
[19] Iljaz Rexha, "Regjistrimi i vendbanimeve dhe i popullsisë së kazasë së Novobërdës", *Vjetari* XXVII (2002): 47.
[20] Selmani, *Gjilani, Qendër e Moravës*, 29.
[21] Nuk bëhet fjalë për Mehmed Ali Pashë Kavallën, i cili ka lindur pas viti 1769.
[22] Term juridiko-administrativ i të ardhurave shtetërore përmes taksës fikse në zonat financiare të ndara sipas ligjit.
[23] BOA. AE. SMHD. I.148/11048.
[24] Fitim Rifati, "Të dhëna statistikore mbi popullsinë e Vilajetit të Kosovës më 1902 sipas një dokumenti Austro-Hungarez të vitit 1916", *Vjetari* 53 (2017): 273.
[25] *Kosova Vilayeti Salnamesi*, 1318/1900.
[26] Jusuf Osmani, *Venbanimet e Kosovës 6 – Gjilani* (Prishtinë:2004), 35-36.
[27] BOA. NFS. d. 05716 (1832).

| | | | |
|---|---|---|---|
| 4 | Molla Halid | 11 | 30 |
| 5 | Berber Musli | 6 | 17 |
| 6 | Xhedid (e re) | 23 | 84 |

Sipas të dhënave të regjistrit së të ardhurave temetuat[28] të vitit 1845, Gjilani përbëhej nga 5 lagje dhe 273 shtëpi. [29]

| Nr. | Lagjia | Nr. i shtëpive |
|---|---|---|
| 1 | Çarshi | 39 |
| 2 | Atik (e vjetër) | 47 |
| 3 | Xhedid (e re) | 36 |
| 4 | Varosh | 115 |
| 5 | Kopt | 23 |

**4. Popullsia e fshatrave të Gjilanit sipas regjistrimit të Bekçinjëve në vitin 1901.**

Reformat në administratën Osmane prekën shtrirjen territoriale të Gjilanit, dhe si rezultat i kësaj edhe të dhënat për numrin e fshatrave të Gjilanit janë të ndryshme. Në regjistrin e përmendur më sipër, atë të Temetuatit të vitit 1845 janë regjistruar 15 fshatra të kazasë së Gjilanit, Vjetarët (salname) e Kosovës[30] japin 190 fshatra, ndërsa defteri i *Bekçinjëve*[31] i vitit 1901, regjistron 191 fshatra. Mendoj se e dhëna e regjistrit të bekçinjëve është më e saktë, sepse ky regjistër është hartuar mbi bazën e informacioneve të mbledhura nga kryepleqësitë e fshatrave të Gjilanit.

Ky regjistrim që do të trajtojmë është hartuar me qëllim emërimet e stafit të sigurisë së fshatrave, është një burim i besueshëm për demografinë e rrethinës së Gjilanit. Regjistrimi është bërë sipas ndarjes së popullsisë mbi bazën e besimit fetar (myslimanë dhe jo myslimanë). Ku sipas këtyre të dhënave, shqiptarët dhe komunitetet e vogla turke dhe egjiptiane (kopt) të besimit islam, përbënin shumicën e popullsisë me 35.131 banorë (63.72%), ndërsa jomyslimanët, 19.999 banorë (36.28%). Në total 55.130 banorë. Fshati me popullsi më të madhë ishte Pozharani me 735 banor (555 myslimanë dhe 180 jomyslimanë), ndërsa fshati me popullsi më të vogël ishte Vërbica e Poshtme me 48 banorë.

**Përfundim**

Të dhënat e regjistrimeve të viteve 1832, 1845 dhe 1901, janë burime të dorës së parë për studiuesit e demografisë së kazasë së Gjilanit dhe paraqesin të dhëna të reja për lagjet e Gjilanit, emrat e fshatrave, emrat e rojeve (bekçinjëve) dhe hapësirën gjeografike të kazasë së Gjilanit. Ndërsa regjistri i Bekçinjëve, përveç informacionit statistikor të popullsisë së fshatrave dhe shtrirjes territoriale të Kazasë së Gjilanit gjatë vitit 1901, dëshmon edhe bashkëjetesën e myslimanëve dhe jomyslimanëve në fshatrat e njëjta. Nga 191 fshatra që kishte kazaja e Gjilanit, 100 prej tyre ishin të banuara vetëm me banorë mysliamnë, 16 jomyslimanë, ndërsa

[28] Regjistrimi i pasurive të nënshtetasve osmanë. Më gjërësisht shih. Agron Islami, "Kasabaja e Novobërdes sipas defterit të temettuatit me nr. 11437", *Kosova* 37/38 (2013): 124-146.
[29] BOA. ML. VRD. TMT. d.58251 (1845).
[30] Për vilajetin e Kosovës janë botuar 7 Vjetarë.
[31] Bekçinjët ishin rojtarë të fshatrave.

175 fshatra ishin të përziera. Këto të dhëna zyrtare për kohën nxjerrin në pah edhe ndryshimet demografike në baza etnike që kanë ndodhur pas vitit 1912, më saktë pas përfundimit të sundimit Osman nga këto anë. Një gjë e tillë shihet tek fshatrat Budrikë e Poshtme, Partesh, Zebincë, Pasjan, Tirincë që sipas regjistrimit të fundit të Republikës së Kosovës të vitit 2011, banohen vetëm me pjestarë të komunitetit serbë ortodoksë,[32] por, siç mund të shihen në defterin e Bekçinjëve të cilin e kemi dhënë të përkthyer në gjuhën shqipe, në vitin 1901 në këto fshatra banonin edhe banorë shqiptarë myslimanë dhe nuk përjashtohet mundësia e pranisë së banorëve shqiptarë të ritit ortodoks të cilët regjistroheshin si jomyslimanë.

**Defteri i shqipëruar**:[33]

| Nr. | Emri i Fshatit | Emrat e Bekçinjëve dhe prejardhja e tyre | Muslimanë | Jomyslimanë |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Dobërqan | Ajeti i biri i Hazirit nga Muçybaba | 671 | 0 |
| 2 | Stublinë | Shehabetin i biri i Ajdinit nga Stublina | 179 | 0 |
| 3 | Capar | Musa i biri i Zubejrit nga Capari | 133 | 0 |
| 4 | Bukovik | Murtez i biri i Rustemit nga Bukoviku | 162 | 0 |
| 5 | Konçul[34] | Jahja Nuredini nga Konçuli | 161 | 0 |
| 6 | Topanica me Bllatën[35] | Sadik Jusufi nga Ropotova e Poshtme | 530 | 0 |
| 7 | Koretin[36] | Xhymshyt Fejzullahu nga Koretini | 684 | 0 |
| 8 | Verbicë e Poshtme | Adem Haliti nga Verbica e Poshtme | 48 | 0 |
| 9 | Përlepnicë | Bekir i biri i Seidit nga Përlepnica | 534 | 0 |
| 10 | Busavat[37] | Xhemail Selim nga Busavata | 376 | 0 |
| 11 | Hogosht[38] | Azem i biri i Muhamedit nga Hogoshti | 762 | 0 |
| 12 | Dashdinç[39] | Sherif Fetahu nga Rashdinça | 208 | 0 |
| 13 | Shipashnic e Epërme[40] | Kamber Tafili nga Shipashnica e Epërme | 339 | 0 |
| 14 | Kopërnicë[41] | Halid Latifi nga Kopërnica | 402 | 0 |

[32] http://ask.rks-gov.net/media/1613/popullsia-sipas-gjinis%C3%AB-etnicitetit-dhe-vendbanimit.pdf : "Popullsia sipas gjinisë etnicitetit dhe venbanimit" qasur më: 26.08.2019.
[33] Në fusnotë, kemi dhënë informacion për gejndjen administrative të fshatrave që sot janë jashtë komunës së Gjilanit.
[34] Vendbanim në komunën e Bujanocit.
[35] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[36] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[37] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[38] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[39] Dazhdincë, Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[40] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[41] Vendbanim në komunën e Kamenicës.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 15 | Rajnovc[42] | Zejnel Ajvazi nga Rajnovci | 162 | 0 |
| 16 | Muçivërc[43] | Mehmed Halidi nga Muqivërca | 330 | 0 |
| 17 | Rogoçicë[44] | Ali Bektashi nga Rogoçica | 482 | 0 |
| 18 | Novasella e Breznicës[45] | Shehabetin Musliu nga Novasela e Breznices | 77 | 0 |
| 19 | Karaçeva e Poshtme[46] | Shemsi Rexhepi nga Karaçeva e Poshtme | 241 | 0 |
| 20 | Karaçeva e Epërme[47] | Sadri Salihu nga Karaçeva e Epërme | 383 | 0 |
| 21 | Kranidell[48] | Osman Rexhepi nga Kranidelli | 305 | 0 |
| 22 | Sedllar[49] | Jusuf Xhaferi nga Sedllari | 145 | 0 |
| 23 | Pribovc[50] | Ramazan Haziri nga Pribovci | 252 | 0 |
| 24 | Kijevë[51] | Mehmedi i biri i Bekirit nga Zarbinca | 54 | 0 |
| 25 | Zarbincë[52] | Mehmedi i biri i Bekirit nga Zarbinca | 564 | 0 |
| 26 | Desivojc[53] | Ali i biri i Ajvazit nga Desivojca | 428 | 0 |
| 27 | Tërsten[54] | Bajram Fetahu nga Tërstena | 215 | 0 |
| 28 | Lejaçiq[55] | Bekir Ibrahimi nga Lajaçiçi | 395 | 0 |
| 29 | Velogllave[56] | Idrizi i biri i Kerimit nga Velogllava | 378 | 0 |
| 30 | Poliçkë[57] | Fethi Zubizi? nga Poliçka | 296 | 0 |
| 31 | Binovc | Azem Muhamedi nga Hogoshti | 122 | 0 |
| 32 | Veriqefc[58] | Tahir Muhtari (Plaku) nga Veriqevci | 87 | 0 |
| 33 | Gurishefc[59] | Bajram Binaliu nga Gurishevci | 269 | 0 |
| 34 | Belobançe? | Ahmet Numani nga Belobança? | 100 | 0 |
| 35 | Çerka? | Seid i biri i Haqos nga Lisocka | 75 | 0 |

[42] Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[43] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[44] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[45] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[46] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[47] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[48] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[49] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[50] Priboc, Vendbanim në komunën e Bujanocit.
[51] I pa unifikuar.
[52] Vendbanim në komunën e Bujanocit.
[53] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[54] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[55] Lajçiq, Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[56] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[57] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[58] Vriqec, Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[59] Gjyrishec, Vendbanim në komunën e Kamenicës.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 36 | Lisockë[60] | Seid i biri i Haqos nga Lisocka | 207 | 0 |
| 37 | Gumniç[61] | Mustafa Aliu nga Gumnica | 274 | |
| 38 | Sfircë[62] | Rushit Bajrami nga Sfirca | 421 | 0 |
| 39 | Tërrnovc[63] | Ajeti i biri i Aliut nga Tërnovc | 486 | 0 |
| 40 | Hajkobillë[64] | Zymber Salihu nga Hajkobilla | 210 | 0 |
| 41 | Novobërdë | Halil Mahmudi nga Novobërda | 107 | 0 |
| 42 | Zajkovc (Zajqevc)[65] | Zeqiri i biri i Latifit nga Zajkofci | 221 | 0 |
| 43 | Krilevë[66] | Zejnel i biri i Selimit nga Krileva | 332 | 0 |
| 44 | Gllogovicë[67] | Ahmet Sejdiu nga Gllogovica | 260 | 0 |
| 45 | Dabishevcë[68] | Sherif Seidi nga Dabishevci | 622 | 0 |
| 46 | Marevc[69] | Sadik Ramazani dhe Nezir Jashari nga Marevci | 980 | 0 |
| 47 | Makreshi i Poshtem[70] | Islam Salihu nga Makreshi i Poshtëm | 135 | 0 |
| 48 | Pogragjë | Rexhepi i biri i Ahmedit nga Pogragja | 478 | 0 |
| 49 | Sllubicë | Ahmed Ademi nga Sllubica | 127 | 0 |
| 50 | Makre? | Adem Halimi nga Makre? | 65 | 0 |
| 51 | Llovcë | Yunus Ramo nga Llovca | 121 | 0 |
| 52 | Inatofc[71] | Ismail Rrahmani nga Inatovci | 126 | 0 |
| 53 | Ranatofc[72] | Kadri Mustafa nga Ranatofci | 40 | 0 |
| 54 | Buhiq[73] | Rexhep Hajrullah nga Buhiqi | 108 | 0 |
| 55 | Stanovc[74] | Murat Hajdari nga Stanovci | 274 | 0 |
| 56 | Peqinë | Halim Ramo nga Peqina | 70 | 0 |
| 57 | Lubishtë[75] | Hasan Mehmedi nga Lubishta | 426 | |

[60] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[61] Gmicë. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[62] Svircë. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[63] Tërrnoc. Vendbanim në komunën e Bujanocit.
[64] Vendbanim në komunën e Prishtinës.
[65] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[66] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[67] Vendbanim në komunën e Prishtinës.
[68] Dabishec. Vendbanim në komunën e Prishtinës.
[69] Marec. Vendbanim në komunën e Lipjanit.
[70] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[71] Inatoc. Vendbanim në komunën e Gjilanit.
[72] Ranatoc. Vendbanim në komunën e Preshevës.
[73] Vendbanim në komunën e Preshevës.
[74] Stanoc. Vendbanim në komunën e Preshevës.
[75] Vendbanim në komunën e Vitisë.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 58 | Bejagunce[76] | Bekir Fejzullahu nga Begunca | 249 | 0 |
| 59 | Tanushefcë[77] | Bektash Idrizi nga Tanushevci | 82 | 0 |
| 60 | Kabash[78] | Emin Fejzullahu nga Kabashi | 194 | 0 |
| 61 | Vërlogllave[79] | Mehmed Seidi nga Velegllava | 124 | 0 |
| 62 | Binçë[80] | Ibrahim Abasi nga Binqa | 392 | 0 |
| 63 | Çeravajkë[81] | Ahmed Arifi nga Çaravajka | 103 | 0 |
| 64 | Novosella e Seferve | Zejnel Muhtari nga Novosella e Seferve | 142 | 0 |
| 65 | Muqybabë | Ishaku i biri i Hysejnit nga Muqybaba | 237 | 0 |
| 66 | Reka[82] | Ahmed Timuri (Demiri) nga Reka | 490 | 0 |
| 67 | Stançiç | Idriz Salihu nga Satançiçi | 321 | 0 |
| 68 | Ismere [83] | Hajdari i biri i Hysejnit nga Ismira | 461 | 0 |
| 69 | Gushincë[84] | Ramazan Shabani nga Gushinca | 196 | 0 |
| 70 | Vërban[85] | Hasan Omeri nga Vërbani | 319 | 0 |
| 71 | Korbulik (q)[86] | Salih Hysejni nga Korbulik(q)i | 274 | 0 |
| 72 | Drobesh[87] | Ahmedi i biri i Halilit nga Dërbeshi | 297 | 0 |
| 73 | Gerekâr[88] | Husejn Jahjaja nga Gerekari | 376 | 0 |
| 74 | Sadovinë e Çerkezëve[89] | Rexhep Sadiku nga Sadovina | 330 | 0 |
| 75 | Tërstenik[90] | Omeri i biri i Hysejnit nga Tërsteniku | 246 | 0 |
| 76 | Kamnugllave[91] | Ali Jahjaja nga Kamnugllava | 932 | 0 |
| 77 | Mirosalë[92] | Bajram Hasani nga Mirosala | 325 | 0 |

[76] Beguncë. Vendbanim në komunën e Vitisë
[77] Tanush. Venbanim në zonën e Kumanovës.
[78] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[79] Velegllavë. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[80] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[81] Caravajkë. Vendbanim në komunën e Preshevës.
[82] Edhe pse nga informacionet në terren dihet se me fshatin **Rekë** nënkuptohet bashkësia lokale e fshatit Shurdhan, mungesa e fshatrave në mes fshatit Zhegër dhe Stançiç (Selishte, Haxhaj, Demir, Pidiq, Shurdhan dhe Dunav) mund të nënkuptohet se bëhet fjalë për fshatrat mes Zhegres dhe Stançiçit.
[83] Smirë. Vendbanim në komunën e Vitisë.
[84] Venbanim në Zonën e Kumanovës.
[85] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[86] Korbliq. Vendbanim në komunën e Kaçanikut.
[87] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[88] Gjylekarë-Skifteraj. Vendbanim në komunën e Vitisë.
[89] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[90] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[91] Komogllavë. Vendbanim në komunën e Ferizajit.
[92] Vendbanim në komunën e Ferizajit.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 78 | Zllatar[93] | Baliu i biri i Hasanit nga Rahovica | 204 | 0 |
| 79 | Kishnapole | Husejni i biri i Nezirit nga Sllakovci | 270 | 0 |
| 80 | Sllakovci i Jerlive | Hajredin Fejzullahu nga Sllakovci i Jerlive | 140 | 0 |
| 81 | Gadish | Husejni i biri i Nezirit nga Gadishi | 165 | 0 |
| 82 | Sllakovci i Muhaxherëve | Bajram Sylejmani nga Sallakovci i Muhaxherëve | 464 | 0 |
| 83 | Deblidel[94] | Halil Arifi nga Deblideli | 117 | 0 |
| 84 | Gërmovë[95] | Sulejman Hajdari nga Gërmova | 202 | 0 |
| 85 | Sadovina e Jerlive[96] | Ismaili i biri i Seidit nga Sad. e Jerlive | 132 | 0 |
| 86 | Llashticë | Hafizi i biri i Seidit nga Muçybaba | 572 | 0 |
| 87 | Velekincë | Sulejmani i biri i Kerimit nga Uglari | 165 | 0 |
| 88 | Malishevë | Shaban Zeqiri nga Malisheva | 654 | 0 |
| 89 | Uglar | Xhelali i biri i Bajramit nga Uglari | 244 | 0 |
| 90 | Burincë | Selimi i biri i Bekirit nga Burinca | 54 | 0 |
| 91 | Livoq i Poshtëm | Ukshini i biri I Halidit nga Livoqi i Poshtëm | 373 | 0 |
| 92 | Budrik e Epërme[97] | Maliki i biri i Musliut nga Gjilani | 195 | 0 |
| 93 | Vrapçiq | Sinan Islami nga Vrapçiqi | 42 | 0 |
| 94 | Ballancë[98] | Halim Ajdini nga Ballanca | 179 | 0 |
| 95 | Sllatinë e Epërme[99] | Fejzullah Kadriu nga Sllatina e Epërme | 295 | 0 |
| 96 | Ramjan[100] | Bektash Abdullahu nga Ramjani | 150 | 0 |
| 97 | Sllatin e Poshtme[101] | Arif Halidi nga Sllatina e Poshtme | 160 | 0 |
| 98 | Vërbic e Epërme | Junus Bajrami nga Vërb. e Epërme | 99 | 0 |
| 99 | Zhegovc[102] | Husein Sulejmani nga Zhegofci | 134 | 0 |
| 100 | Bresalcë | Maliku i biri i Sadikut nga Bresalci | 543 | 0 |

[93] Vendbanim në komunën e Prishtinës.
[94] Debëlldeh. Vendbanim në komunën e Vitisë.
[95] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[96] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[97] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[98] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[99] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[100] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[101] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[102] Zhegoc. Vendbanim në komunën e Gjilanit.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 101 | Drenovcë[103] | Stojko Pede? nga Ropotova e Poshtme | 9 | 160 |
| 102 | Dumarofçë[104] | Stojan Petko nga Dumarofça | 86 | 434 |
| 103 | Hodofç? ose Hodafç[105] | Vaso i biri i Gjokos nga Hodofça | 15 | 124 |
| 104 | Ropotovë e Epërme[106] | Janim (Jakim) i biri i Peros nga Ropot e Epërme | 6 | 324 |
| 105 | Ropotovë e Poshtme[107] | Stojko i biri i Simos nga Ropot. e Poshtme | 25 | 39 |
| 106 | Kmetofc | Dimo i biri i Arsos nga Kmetofci | 109 | 166 |
| 107 | Buzhefc[108] | Zafir Simoni nga Buzhefci | 26 | 295 |
| 108 | Rajnofq[109] | Kosto Stojko nga Rajnofçi | 11 | 195 |
| 109 | Miganofc[110] | Penkoq? Gjoka nga Miganofca | 19 | 152 |
| 110 | Gogolofc[111] | Vaso Petko nga Gugulofca | 12 | 68 |
| 111 | Robofç? (Robovc) | Gjoko i biri i Filipit nga Robofca | 34 | 111 |
| 112 | Bushincë[112] | Penko Sado nga Bushinca | 94 | 332 |
| 113 | Berivojcë[113] | Selim i biri i Salihut nga Berivojca | 472 | 55 |
| 114 | Tirincë[114] | Goril Millosh nga Tirinca | 8 | 167 |
| 115 | Hubofc? | Iston Petko nga Bratillofca | 26 | 154 |
| 116 | Gurzimë[115] | Tariko Maksim nga Gurzimë? | 7 | 147 |
| 117 | Kamenicë | Mito Mlladin nga Kamenicë | 84 | 226 |
| 118 | Moçar[116] | Vaso Arso nga Muqarri | 30 | 125 |
| 119 | Kollolesh[117] | Trojan Anto nga Kolloleshi | 24 | 394 |
| 120 | Qarrakofc[118] | Istanko Ilija nga Qarrakofci | 15 | 130 |
| 121 | Hodonovc[119] | Hazir i biri i Ismailit nga Hodonofci | 422 | 93 |

[103] Drenoc. Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[104] Domoroc. Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[105] Hodeci i komunës së Ranillukut?
[106] Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[107] Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[108] Bozhec. Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[109] Rajnoc. Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[110] Miganoc. Vendbanim në komunën e Novobërdes.
[111] Gogolloc. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[112] Sot Bushincë. Vendbanim në komunën e Novobërdes.
[113] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[114] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[115] Sot Grizimë Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[116] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[117] Sot Kolloleq. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[118] Sot Qarrakoc. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[119] Sot Hodonoc. Vendbanim në komunën e Kamenicës.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 122 | Bratilofc[120] | Taso Stojani nga Ferikeli (Feriqeva) | 60 | 119 |
| 123 | Kostadînc[121] | Taso Stojan nga Kostavinca | 68 | 88 |
| 124 | Meshinë[122] | Osman Bekiri nga Meshina | 194 | 81 |
| 125 | Grakniqë[123] | Jovan Pero nga Gragjeniku | 44 | 124 |
| 126 | Karamenat[124] | Mehmed Bejaziti nga Karamenati | 133 | 39 |
| 127 | Hajnofc[125] | Stojan nga Hajnofca | 90 | 318 |
| 128 | Ferikel (Feriqeva)[126] | Minko Millosh nga Feriqeva | 72 | 81 |
| 129 | Strezofcë[127] | Pero Izdirafeko? Nga Strezofci | 90 | 106 |
| 130 | Leshtar[128] | Simon Isto nga Shitari | 40 | 74 |
| 131 | Vaganesh[129] | Jefto Bogdan nga Vaganeshi | 60 | 125 |
| 132 | Rahovicë[130] | Isto Sado nga Rahovica | 37 | 77 |
| 133 | Izvor[131] | Jovan Maksim nga Izvori | 25 | 239 |
| 134 | Prijakofc[132] | Jovan Stamirko? Nga Prijakovca? | 25 | 181 |
| 135 | Çarrefc[133] | Zllatan Filib nga Çarrefci | 12 | 170 |
| 136 | Kllabukar[134] | Gjorgji Stojko nga Kllabukari | 102 | 204 |
| 137 | Jasenovik[135] | Zvillan Isto nga Jaseneviku | 19 | 205 |
| 138 | Bostan[136] | Jefto Risto nga Tërnakofci | 25 | 275 |
| 139 | Makreshi i Epërm[137] | Arso Maksim nga Makr. i Epërm | 23 | 216 |
| 140 | Turiqevc[138] | Jefto Risto nga Turiqevci | 4 | 93 |
| 141 | Dragancë[139] | Kristo Millosh nga Draganca | 15 | 120 |
| 142 | Malishincë? | Jovan Anto nga Malishinçeja | 12 | 127 |

[120] Sot Bratilloc. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[121] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[122] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[123] Grakniq. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[124] Kremenatë, Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[125] Sot, Hajnofc. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[126] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[127] Sot, Strezoc. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[128] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[129] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[130] Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[131] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[132] Sot, Prekoc. Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[133] Sot, Qarrakoc. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[134] Sot, Kllobukarë. Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[135] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[136] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[137] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[138] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[139] Vendbanim në komunën e Novobërdës.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 143 | Zebincë[140] | Gjokoja Istojan nga Zebinca | 46 | 157 |
| 144 | Parallova[141] | Marinko Simo nga Paralova | 34 | 540 |
| 145 | Bilinica | Anto Stojan nga Bilinica | 190 | 273 |
| 146 | Riminik[142] | Zubiz Adem nga Riminiku | 325 | 90 |
| 147 | Podgorc[143] | Arso Ivan nga Podgorc | 50 | 85 |
| 148 | Mogillë[144] | Stanoje Ijefto nga Mogilla | 161 | 581 |
| 149 | Nasal | Mehmed i biri i Jusufit nga Nasal | 169 | 51 |
| 150 | Zhegër | Ali i biri i Nezirit - Vaso Berko nga Zhegra | 324 | 202 |
| 151 | Lladovë | Emin i biri Ahmedot nga Lladova | 39 | 25 |
| 152 | Pasjan[145] | Gjorgji Pafqe? Nga Pasjani | 94 | 750 |
| 153 | Lipovicë | Timur i biri Xhaferit nga Lipovica | 77 | 59 |
| 154 | Kufcë e Poshtme | Triko Menko? nga Kufca | 18 | 31 |
| 155 | Livoqi i Epërm | Mito Istanko nga Livoqi i Epërm | 101 | 115 |
| 156 | Budrika e Poshtme[146] | Zhivko Stanko nga Budrika e Poshtme | 24 | 242 |
| 157 | Partesh | Gjorgji Perpe? Nga Parteshi | 25 | 329 |
| 158 | Cërnicë | Bejazit Abdullah nga Zhitina dhe Vaso Simo nga Cërnica | 392 | 292 |
| 159 | Devajë[147] | Vaso Simo nga Devaja | 67 | 58 |
| 160 | Zhitinë[148] | Hasan Mehmed – Vaso Sima nga Zhitina | 143 | 144 |
| 161 | Tërpezë[149] | Abdullah Hajdar nga Tërpeza | 212 | 130 |
| 162 | Çiftlik[150] | Zejnel Junusi nga Çiftliku | 45 | 43 |
| 163 | Pozharan[151] | Ibrahim nga Sllakofci | 555 | 180 |
| 164 | Radivojcë[152] | Lazar Stanko nga Radivojci | 86 | 154 |

[140] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[141] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[142] Sot, Remniku i komunës së Vitisë.
[143] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[144] Vendbanim në komunën e Kllokotit.
[145] Vendbanim në komunën e Parteshit.
[146] Vendbanim në komunën e Parteshit.
[147] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[148] Sot, Zhitia e komunës së Vitisë.
[149] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[150] Sot, Çifllaku i komunës së Vitisë.
[151] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[152] Vendbanim në komunën e Vitisë.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 165 | Ponesh | Petre Mihajlo nga Poneshi | 167 | 217 |
| 166 | Shillovë | Petre Marko nga Shillova | 30 | 261 |
| 167 | Koretishtë[153] | Akso Maksim nga Koretishta | 112 | 417 |
| 168 | Strazhë[154] | Mlladin Sveti nga Strazha | 32 | 302 |
| 169 | Kufcë e Epërme | Anto Simo – Pero Jovan ng Kufca e Epërme | 26 | 654 |
| 170 | Stanishor[155] | Jovan Lazo nga Stanishori | 11 | 109 |
| 171 | Binçë[156] | Vaso Isto nga Binça | 118 | 480 |
| 172 | Stublla[157] | Pal Kola nga Stublla | 245 | 245 |
| 173 | Letnicë[158] | Pero Jako nga Letnica | 0 | 171 |
| 174 | Shashar[159] | Juze Kristo nga Shashari | 0 | 519 |
| 175 | Vërnakollë[160] | Juze Jako nga Vërnakolli | 0 | 269 |
| 176 | Vërrnez[161] | Juze Jako nga Vërrnezi | 0 | 243 |
| 177 | Ranilluk[162] | Vaso Mlladine dhe Gorgji nga Ranilluku | 0 | 672 |
| 178 | Kormjan i Epërm[163] | Gjorgji Arso? nga Kurmiani i Poshtëm | 0 | 379 |
| 179 | Kormjan i Poshtëm[164] | Gjorgji Arso nga Kurmiani i Poshtëm | 0 | 357 |
| 180 | Petrofc | Stojan Petko nga Petrofci | 0 | 230 |
| 181 | Tomanç[165] | Nikolla Delo? Nga Domaniçi | 0 | 126 |
| 182 | Panqellë[166] | Jakim Pero nga Ropotova e Epërme | 0 | 90 |
| 183 | Gllogofç[167] | Vaso Petko nga Gllogofç | 0 | 214 |
| 184 | Shipashnicë e Poshtme[168] | Nikolla Gjoka nga Shipashnica e Poshtme | 0 | 99 |

[153] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[154] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[155] Vendbanim në komunën e Novobërdës.
[156] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[157] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[158] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[159] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[160] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[161] Vendbanim në komunën e Vitisë.
[162] Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[163] Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[164] Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[165] Sot, Tomanc. Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[166] Vendbanim në komunën e Ranillukut.
[167] Sot, Gllogoc. Vendbanim në komunën e Lipjanit.
[168] Vendbanim në komunën e Kamenicës.

| | | | | |
|---|---|---|---|---|
| 185 | Stralinçë[169] | Isto Niko nga Bratillovc | 0 | 127 |
| 186 | Bolefc ose Bulevc[170] | Sado Filo nga Bolefci | 0 | 292 |
| 187 | Kllokot[171] | Qotko Jon nga Kllokoti | 0 | 312 |
| 188 | Vërbofc[172] | Branko Sado nga Vërbofci | 0 | 478 |
| 189 | Gërnçar[173] | Alekso Stojko nga Gërnçarri | 0 | 217 |
| 190 | Vitina[174] | Stojko Jeno nga Vitina | 0 | 911 |
| 191 | Muzgova[175] | Dhimitri Risto nga Muzgova | 0 | 24 |

**Bibliografia / Kaynakça / References**


**1. Dokumente Arkivore osmane të pabotuara:**

BOA, TD. No, 2m.

BOA, TD. No. 133.

BOA, ADVNSHKR. d. 17/30.

BOA, AE. SMHD. I.148/11048.

BOA, NFS. d. 5716.

BOA, ML. VRD. TMT. d. 58251.

**2. Burime dokumentare të botuara:**

Hicri 835 Tarihli Suret-i Defter-i Sancak-i Arvanid, nşr. Halil İnalcık, Ankara: Türk Tarih Kurumu Yayını, 1954.

*Defteri i Regjistrimit të Sanxhakut të Arvanidit i vitit 1431*, Përgatiti për Botim: Eduart Caka, Tiran: Qendra për Studime Albanologjike, 2017.

*Kosova Vilayeti Salnamesi 1896 (Hicri 1314)*, Haz. Yıldırım Ağanoğlu, İstanbul: Rumeli Türkleri Kültür ve Dayanışa Derneği Yayınları, 2000.

*Ruhi Tarihi*, haz. Yaşar Yücel-Halil Erdoğan Cengiz (Ankara: *TTK Belgeler XIV/18,* 1992), 451.

**3. Burimet tjera:**

Agron islami, "Kasabaja e Novobërdes sipas defterit të temettuatit me nr. 11437", *Kosova* 37/38, (2013): 124-146.

Aliriza Selmani, *Gjilani Qendër e Anamoraves*, Gjilan, 2015.


[169] Sot, Stralicë. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[170] Sot, Bolec. Vendbanim në komunën e Kamenicës.
[171] Komuna e Kllokotit.
[172] Vendbanim në komunën e Kllokotit.
[173] Vendbanim në komunën e Kllokotit.
[174] Komuna e Vitisë.
[175] Vendbanim në komunën e Novobërdës.

Ermal Nurja, “Regjistri i Trikallës i vitit 1455 dhe të dhënat për historinë shqiptare dhe shqiptarët”, *Albanon* Nr.3 Elbasan, 2019.

Fitim Rifati, “Të Dhëna Statistikore mbi Popullsinë e Vilajetit të Kosovës më 1902 sipas një dokumenti Austro-Hungarez të vitit 1916”, *Vjetari* 53, Arkivi i Kosovës:2017.

Halil Inalcık, Günsel Renda, *Qytetërimi Osman 1*, Tiranë: 2018.

Halime Doğru, “Osmanlı Devletinde Toprak Yazımından Nüfus Sayımına Geçiş ve bir Nüfus Yoklama Defteri Örneği”, *Anadolu Üniversitesi, Fen Edebiyat Fakültesi Dergisi,* C.I (1982)

Iljaz Rexha, *Venbanimet dhe Popullsia Albane e Kosovës sipas Defterëve Osmanë të shekullit XV*, (Prishtinë: Instituti i Historisë, 2016.

------------- “Disa të dhëna arkivore për familjet mesjetare Gjinaj nga Novobërda dhe familjen fisnike të Jashar Pashë Gjinollit si Pasardhëse e tyre”, *Gjurmime albanologjike,* Prishtinë, 2016.

------------ “Regjistrimi i vendbanimeve dhe i popullsisë së kazasë së Novobërdës”, *Vjetari* XXVII, Prishtinë, Arkivi i Kosovës, 2002.

Kemal Karpat, *Popullsia Osman 1830-1914*, Tiranë: 2017.

Mübahat S. Kütükoğlu, “1830 Nüfus Sayımına Göre Menteşe Sancağında Hane Nüfusu”, *Osmanlı Araştırmaları* XXIII İstanbul: 2003.

Mahir Aydın, “Sultan II. Mahmud Döneminde Yapılan Nüfus Tahrirleri”, *Sultan II. Mahmud ve Reformları Semineri* 28-30 Haziran 1989, İstanbul Üniversitesi Edebiyat Fakültesi, Istanbul: 1990.

Joseph V. Hammer, *Büyük Osmanlı Tarihi*, İstanbul: 1992.

Jusuf Osmani, *Venbanimet e Kosovës 6 – Gjilani*, Prishtinë: 2004.

**4. Webfaqe:**

“Popullsia sipas gjinisë etnicitetit dhe venbanimit” qasur më: 26.08.2019, http://ask.rks-gov.net/media/1613/popullsia-sipas-gjinis%C3%AB-etnicitetit-dhe-vendbanimit.pdf.

